إدارة أوقـاف

صالح عبدالعزيز الراجحي

# *Tri Parimet*

**Autori:**

**Muhamed Ibni Abdul Wehab**

**BOTOI: MINISTRIA E CESHTJEVE ISLAMIKE, VAKEFEVE, DAVES DHE UDHEZIMIT, ME SPONSORIZIMIN E FONDOCIONIT BAMIRES**

مطبعة دار طيبة ـ الرياض ـ ت: ٤٢٨٣٨٤٠

GIFT NOT FOR SALE

فهرسة مكتبة الملك فهد الوطنية أثناء النشر

محمد بن عبد الوهاب بن سليمان

الاصول الثلاثة ـــ الرياض.

٢٨ ص ، ١٢×١٧ سم

ردمك : ٩-٤١٢-٣٩-٩٩٦٠

( النص باللغة الالبانية )

١- العقيدة الإسلامية ٢- التوحيد أ-العنوان

ديوي ٢٤٠ ٢٢/٤٥٣٧

رقم الإيداع : ٢٢/٤٥٣٧

ردمك : ٩-٤١٢-٣٩-٩٩٦٠

بسم الله الرحمن الرحيم

ME EMERIN E ALLAHUT MËSHIRUESIT MËSHIRËBËRËSIT

## Çdo musliman duhet të i njohë këto çështje themelore:

Dije, Allahu të mëshiroftë së çdo musliman duhet mësuar katër çështjë themelore e ato janë:

(1)Njohja e Allahut; xh.sh,njohja,e,Pejgamberit te.Tij dhe njohja e fesë islame me argumente;

(2)Të veprohet sipas saj;

(3)Të thirret në të;dhe

(4)Të durohet gjatë vështirësirave në këtë rrugë.

Dëshmi për këtë janë fjalët e Allahut xh.sh:

"Pasha kohën!Njeriu me siguri është në humbje.Përveç atyre ,të cilët besojnë dhe bëjnë vepra të mira dhe,të cilët porosisin për drejtësi dhe i rekomandojnë njëri-tjetrit durim!"(Kur'ani, 103:1-3)

Për këtë kaptin të Kur'anit Shafiu (Allahu e mëshiroftë shpirtin e tij),ka thënë:"Sikur Allahu xh.sh., të mos u kishte zbritur njerëzve

për argument asgjë tjetër përveç këtë sure,do të mjaftontë"

Buhariu ka thënë:"Dituria është para fjalëve dhe veprave"

Argumentet për këtë janë fjalët e Allahut të Madhëruar:"Dije se nuk ka Zot përveç Allahut! Kërko falje për mëkatet tua."(Kur'ani,47:19).

Siç vërehet,ajeti fillon me përdorimin e shprehjes "dituria",e pastaj vijnë shprehjet "fjala" dhe "vepra".

**Çdo musliman duhet të i njohë këto çështje dhe të i punojë**

.Medoemos duhet ditur se çdo musliman dhe çdo muslimane janë të obliguar t'i mësojnë tri çështjet vijuese dhe të veprojnë sipas tyre:

1.Që Allahu xh.sh.,na ka krijuar,na ka furnizuar dhe nuk na ka lënë në mëshirë të askujt dhe të paudhëzuar,por na ka dërguar të Dërguarin e Tij (s.a.v.s),dhe kush e dëgjon do të shpërblehet ,e kush nuk e dëgjon do të ndëshkohet. Këtë e argumentojnë fjalët e Allahut:"Ne ju kemi dërguar,njëmend,një Profet si dëshmitar kundër jush, mu ashtu siç i patëm dërguar Profet edhe Faraonit. Por Faraoni nuk

dëgjoi Profetin,andaj e përfshimë me dënim të rëndë"(Kur'ani,73:15-16)

2.Që Allahu xh.sh.,nuk lejon që në adhurimin (ibadet) askush T'i shoqërohet,as engjëlli i afërt,as Pejgamberi i dërguar.Këtë e argumentojnë fjalët e Allahut:"Me të vërtetë xhamiat janë për Allahun, dhe mos i luteni askujt përvec. Allahut!"(Kur'ani,72:18)

3.Që dëgjushmëria të Dërguarit dhe njëjësimi i Allahut nuk lejon që dikujt tjetër t'i përulemi, qoftë ai edhe farefisi më i afërt.Këtë e argumentojnë fjalët e Allahut :"Nuk gjen populI që beson Allahun dhe ditën e gjykimit,e ta dojë atë që kundërshton Allahun dhe të dërguarin e Tij,dhe sikur të jenë ata (kundërshtarët)prindërit e tyre,ose, fëmijët e tyre,ose vëllezërit e tyre, ose farefisi i tyrëAta janë që në zemrat e tyre (Ai)ka skalitur besimin dhe e ka forcuar me shpirti nga ana e Tij.Dhe ata do t'i shpjerë në xhennete,nëpër të cilët rrjedhin lumenj.Aty janë përgjithmonë.Allahu ua ka pëlqyer punën e tyre dhe ata janë të kënaqur me shpërblimin e Tij.Të tillët janë palë(grup,parti)e Allahut ta dini pra, se ithtarët e Allahut janë ata të shpëtuar." (Kur'ani,58:22)

Dije se besimi i vetëm i drejtë është adhurimi i vetëm Një Allahu,sinqerisht duke i takuar

fese së Tij,siç iu është urdhëruar kjo të gjithë njerëzve për ç'arsye edhe janë krijuar, sikur këtë e ka thënë Allahu i Madhëruar:" Kurse exhinët dhe njerëzit nuk i kam krijuar për tjetë vetëm se të më adhurojnë" (Kur'ani,51:56).

Shprehja "ja'budun"(të Me adhurojnë),këtu do të thotë "juwehhiduni"(që vetëm Mua të më njëjësojnë-adhurojnë).Gjëja më e madhe që e ka urdhëruar Allahu xh.sh., është "et-tewhidu" (monoteizmi që d.m.th.,të adhurohet vetëm Një Zot, kurse gjëja më e madhe që ka ndaluar Allahu xh.sh.,është "esh-shirku" (shoqërimi),që d.m.th., të lutet edhe dikush tjetër perveç Allahut xh.sh.Argument janë fjalët e Allahut:"Adhurone Allahun dhe asnjë send mos e trajtoni të barabartë me të!"(Kur'ani,4:36)

## TRE THEMELET

Nëse të pyet dikush:Cilat janë tre themelet kryesore që çdo njëri do të duhej t'i dijë,përgjigju:Ta njohë Zotin e vet, fenë e Tij-Muhammedin(s.a.v.s).

## THEMELI I PARË

### *Njohja e Allahut xh.sh.*

Nëse dikush të pyete.: Kush është Zoti yt,thuaj:Zoti im është Allahu xh.sh., që më ka krijuar dhe me begatitë e të cilit jeton tërë bota.Ai është Hyjnia ime e Vetme,nuk kam tjetër Hyjni përveç Tij.

Argument për këtë janë fjalët e Allahut:"Lavdërimi është për Allahun, Zot i botërave"(Kur'ani,1:2).çdo gjë që ekziston pos Allahut xh.sh.,paraqet botën kurse unë jam pjesë e kësaj bote. Nëse dikush të pyet: Si e njohe Zotin tënd, thuaj: E kam njohur përmes ajeteve të Tij dhe krijesave të Tij. Ajetet (argumentet) e Tij janë nata dhe dita, dielli dhe hëna. Krijesat e Tija janë qiejt dhe toka dhe çdo gjë që është në to dhe mbi to.

Argument janë fjalët e All-llahut xh.sh.: "Njëri nga argumentet e Tij është nata dhe dita, dhe dielli dhe hëna. Mos bëni sexhde as para Diellit e as para Hënës, por bini në sexhde për All-llahun, i cili i krijoi ata, nëse dëshironi që vetëm Atë të adhuroni."(Kur'ani , 41:37), sikur edhe fjalët e All-llahut xh.sh.: "Pa dyshim Zoti

juaj është All-llahu, i cili ka krijuar qiejt dhe tokën për gjashtë ditë e pastaj qendroj mbi arshë Ai me natë e mbulon ditën, që e përcjell hap përhap, dhe Dielli dhe Hëna, dhe yjtë i nënshtrohen urdhërit të Tij. Kujdes! Vetëm Ai krijon dhe urdhëron. Qoftë bekuar All-llahu, Zot i botrave!"(Kur'ani, 7:54).

Vetëm Krijuesi duhet të adhurohet. Argument për këtë janë fjalët e All-llahut: "O njerëz! Adhurone Zotin tuaj, i cili ju ka krijuar juve edhe ata para jush, ndoshta bëheni të devotshëm! Ai i cili ua ka bërë tokën shtrojë, kurse qiellin kulm, dhe nga qielli ju lëshon shiun dhe me te bën që të rriten fryte, ushqim për ju. Prandaj mos i bëni shok All-llahut me vetëdije!" (Kur'ani, 2: 21-22).

Ibni Kethiri (All-llahu i Madhëruar e mëshiroftë), thotë: "Krijuessi i të gjitha këtyre gjërave është meritor të adhurohet."

Llojet e ibadetit (adhurimit) që i ka përcaktuar All-llahu xh.sh., janë: Islami (përkushtimi), imani (besimi) dhe ihsani (mirësia). Nga kjo janë: lutja (duaja), frika, shpresa, mbështetja (në All-llahun), dëshira, droja, frika (nga respekti), frikësimi, dorëzimi, kërkimi i ndihmës, kërkimi i mbrojtjes , sakrifica, zotimi dhe disa lloje tjera, të përcaktuara nga All-llahu xh.sh.,

dhe të gjitha këto janë vetëm për All-llahun xh.sh.

Argument për këtë janë fjalët e All-llahut: "Me të vërtetë xhamiat janë për All-llahun, dhe mos i luteni askujt përveç All-llahut." (Kur'ani, 72:18). Kushdo që i nënshtrohet gjërave tjetra pos All-llahut xh.sh., është mushrik (politeistë) dhe jafir mos besimtarë: "Kurse ai, i cili përveç All-llahut lut tjetër zot, pa asnjë argument për të, para Zotit të vet do të japë llogari dhe me të vërtetë mosbesimtarët nuk do të shpëtojnë." (Kur'ani, 23:117).

Kurse në hadithi sherif thuhet:

"Duaja është truri i ibadetit."

Argument për këtë janë fjalët e All-llahut xh.sh.: "Zoti juaj ka thënë: Më thërrisni t'ju përgjigjemu Ata, të cilët nga mendjemadhësia nuk Më adhurojnë-do të hyjnë në xhehennem të poshtëruar." (Kur'ani, 40:60).

Argument për frikën janë fjalët e All-llahut xh.sh.: "Por ju mos ju frikësoni atyre, frikësomuni Mua, nëse jeni besimtarë." (Kur'ani, 3:175).

Argument për shpresën janë fjalët e All-llahut xh.sh.: "Kush mban shpresë në takimin me Zotin e vet, le të bëjë vepra të mira, pa i

bërë në adhurim asnjë shok Zotit të vet!" (Kur'ani, 18:110).

Argument për mbështetjen (tek All- llahu),, janë fjalët e Tij: "... Por kini mbështetje tek All-llahu, nëse besoni!" (Kur'ani, 5:23); "Ai që mbështetet në All-llahun, Ai i është i mjaftu-eshëm." (Kur'ani, 65:3).

Argument për dëshirën, drojën dhe respektin (nga frika), janë fjalët e All-llahut xh.sh.: "Ata bënin gara që të bëjnë sa më shumë vepra të mira dhe na lutnin me shpresë dhe frikë, dhe ndaj nesh kanë qenë të përulur." (Kur'ani, 21:90).

Argument për drojën janë fjalët e Tij: "por ju mos iu frikësoni atyre! frikësohmuni Mua nëse jeni besimtare." (Kur'ani, 2:150).

Argument për dorëzimin janë fjalët e All-llahut xh.sh.: "Dhe kthehuni tek Zoti juaj dhe dorëzohuni Atij." (Kur'ani, 39:54).

Argument për kërkimin e ndihmës janë fjalët e të Madhëruarit:" Vetem Ty të adhurojmë dhe vetëm nga Ti ndihmë kërkojmë" (Kur'ani, 1:5) Në hadithi sherif, poashtu, thuhet: "Nëse kërkon ndihmë, atëherë kërkoje vetëm prej All-llahut" .

Argument për kërkimin e mbrojtjes janë fjalët e All-llahut: Thuaj: "Mbështetem te Zoti i njerëzve,Sundues i njerëzve`.(Kur'ani, 114:1-2).

Argument për kërkimin e ndihmës janë fjalët e All-llahut xh.sh.: Kur kërkonit ndihmë nga Zoti juaj, Ai u është përgjigjur. (Kur'ani, 8:9).

Argument për sakrificën janë fjalët e All-llahut xh.sh.: Thuaj: "Falja (namazi) ime dhe satrifica ime, jeta ime dhe vdekja ime janë njëmend për All-llahun, Zot i tërë botërave, I cili nuk ka shok. Ashtu jam i urdhëruar dhe unë jam musliman i parë "(Kur'ani, 6: 162-163), dhe argumentet nga Sunneti: "E ka mallkuar All-llahu kush sakrifikon për dikë tjetër pos për All-llahun." Argument për zotimin - zbatimin e premtimit, janë fjalët e All-llahut xh.sh.:" Ata e zbatojnë premtimin dhe i frikësohen ditës, dëmi i së cilës është gjithëpërfshirës." (Kur'ani, 76:7).

# THEMELI I DYTË

## Njohja e fesë Islame me argumente

Ta njohësh Islamin me argumente domethënë t'idorëzohesh All-llahut xh.sh., me besim të plotë vetëm në Të, duke iu nënshtruar Atij, duke u pastruar nga politeizmi. Ky themel posedon tri gradacione: Islami, Imani dhe Ihsani, kurse çdo gradacion ka parimet e tij themelorë

### Gradacioni i parë

#### Islami

Islami përbëhet prej pesë parimeve (rukneve): të dëshmosh se nuk ka zot tjetër përveç All-llahut dhe se Muhammedi është i dërguar i Tij, të falësh namazin, të ndash zekatin, të agjërosh Ramazanin dhe të kryeshë haxhin (ai cili ka mundësi).

Argument për dëshmimin (shehadetin), janë fjalët e All-llahut xh.sh.: All-llahu ka dëshmuar se nuk ka Zot tjetër përveç Atij dhe engjujt dhe të diturit me veprim të drejtë Nuk ka

Zot përveç Atij, të fortit dhe të urtit! (Kur'ani, 3:18). kjo do të thotë se nuk ka të adhuruar pos All-llahut xh.sh. Shprehja (La ilahe) mohon çdo adhurim tjetër pos Një All-llahu xh.sh., kurse (il-lall-llahu) konfirmon adhurimin e vetëm Një Zoti xh.sh., pa pjesëmarrjen edhe më të vogël si në adhurim, ashtu edhe në pronësim, pushtet dhe në administrim. Shpjegimin e këtyre fjalëve na jep vetëm Kur'ani: "Por kur Ibrahimi i tha babait të vet dhe popullit të vet: `Unë heq dorë prej atyre që i adhuroni ju. Përveç Atij, i cili më krijoi, sepse Ai edhe do të më drejtojë në rrugë të drejtë. Dhe Ai e bën atë fjalë të përjeshme për pasardhës të Vet. Ndoshta do të kthehen!" (Kur'ani, 43: 26-28). Disa ajete tjera të Kur'anit flasin për këtë, sikur: "Thuaj: `O ithtarë të Librit, ejani të bijmë në një fjalë të përbashkët edhe për ne edhe për ju, që të mos adhurojmë tjetër përveç All-llahut, që asnjë send të mos ia bëjmë shok dhe mos trajtojmë njëri-tjetrin si zotër, në vend të All-llahut. E nëse ata kthejnë kryet anash, thuani: `Dëshmoni se ne njëmend jemi muslimanë!" (Kur'ani, 3:64) .

Argumenti i dëshmimit se Muhammedi a.s., është i Dërguar i All-llahut xh.sh., janë fjal-ët e All-llahut xh.sh.: "Ju ka ardhur një i Profet nga mesi juaj, i vjen rëndë që do ta vëni në

mundime, memzi pret të niseni rrugës së drejtë, sepse është i butë dhe mëshirëplotë ndaj besimtarëvë" (Kur'ani, 9:128). domethënia e dëshmimit se Muhammedi a.s., është i dërguari i All-llahut xh.sh., është nënshtrimi ndaj tërë asaj që ka urdhëruar Ai, pranimi i tërë kësaj që ai na ka përcjellë, shmangia nga të gjitha ato që na i ka ndaluar dhe që All-llahu xh.sh., nuk mund të adhurohet ndryshe por si e ka caktuar Vetë.

Argument i namazit dhe i zekatit e i komentimit të tevhidit janë fjalët e All-llahut xh.sh.: " Porse u qe urdhëruar të adhurojnë vetëm All-llahun, që si besimtarë të sinqertë, me sinqeritet t'i rrëfejnë fenë, dhe të kryejnë të falurit, dhe të japin zeqatin, e ajo është - fe stabile." (Kur'ani, 98:5).

Argument për agjërimin janë fjalët e All-llahut xh.sh.:" O besimtarë agjërimin e keni obligim të detyrueshëm, siç e kishin detyrë edhe ata që qenë para jush, ndoshta do të bëheni të devotshëm." (Kur'ani, 2:183).

Argument për haxhin janë fjalët e Tij: "Të vizituarit e tempullit, për hirë të All-llahut, për atë

që ka mundësi të marrë këtë udhë është obligim, e kush nuk beson, ani, All-llahu me siguri nuk është i varur prej askujt." (Kur'ani, 3:97).

## Gradacioni i dytë

### Imani

Imani ( besimi) ëshë shtatëdhjetë e disa degë . Më e larta është (La ilahe il-lall-llahu) (nuk ka zot tjetër pos All-llahut), kurse më e ulta është të largohet diç nga rruga. Turpi është degë e imanit. Imani përbëhet prej gjashtë parimeve: (Të besosh në All-llahun xh.sh., në engjëjt e Tij, në Librat e Tij, në të dërguarit e Tij, në Ditën e Gjykimit dhe në përcaktimin e Tij, për të mirë dhe të keqë)

Argument për këto parime janë besimi në fjalët e All-llahut xh.sh.: "Nuk ëshrë bamirësi (devotshmëri) të ktheni fytyrat tuaja kah lindja dhe perëndimi, por devotshmëri është ajo e atij që i beson All-llahut dhe ditës së fundit, dhe engjujve, dhe librave, dhe profetërve." (Kur'ani, 2:177).

Argument për përcaktimin e All-llahut janë fjalët e All-llahut xh.sh.: "Ne çdo send e kemi krijuar me masë" (Kur'ani, 54:49).

## Gradacioni i tretë

### Ihsani

Mirësia është një parim që njeriu ta adhurojë vetëm All-llahun xh.sh., sikur e sheh Atë, sepse edhe pse t'i nuk e sheh Atë, Ai të sheh ty.

Argument për këtë janë fjalët e All-llahut xh.sh.: "All-llahu është me të vërtetë në anën e atyre, të cilët frikësohen dhe largohen prej mëkateve, dhe në anën e atyre që bëjnë vepra të mira, janë bëmirës." (Kur'ani, 16:128); dhe fjalët "Dhe ki mbështetje në të Fuqishmin, të Mëshirshmin. I cili të sheh kur ngrihesh të kryesh faljen, namazin, me të tjerët, sepse Ai, vërtet, sheh dhe dëgjon çdo gjë." (Kur'ani, 42:216-220); sikur dhe fjalët: "Dhe ti nuk mund të bësh ndonjë punë, dhe as nuk do të lexosh prej tij, diç nga Kur'ani, dhe nuk do të bëni kurrfarë pune e Ne të mos jemi dëshmitarë derisa ju të merreni me atë punë" (Kur'ani, 10:61). Argumenti për këtë gjendet në Sunnet,

ku theksohet biseda e njohur e Xhibrilit me Muhammedin a.s., që e transmeton Omer b. el-Hattabi: "Një ditë ishim duke ndenjur te i dërguari i Zotit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem), kur u duk një njeri me rroba shumë të bardha dhe flokë shumë të zeza. Në të nuk hetohej shenja e udhëtimit dhe askush prej nesh nuk e njohu. U ul pranë të Dërguarit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem), duke i mbështetur gjunjët e vet në gjunjët e tij, i vendosi duart e veta në kofshën e tij dhe tha: "O Muhammed, më trego ç'është Islami?" I Dërguari (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem), tha: "Islami është të dëshmosh që nuk ka Zot tjetër, përveç All-llahut dhe se Muhammedi është i dërguar i Zotit, të kryesh namazin, të ndashë zekatin, të agjërosh Ramazanin, Të e kryesh haxhin" Ai tha: "Të vërtetën e the!" Ne u çuditëm: po e pyet dhe po ia vërteton. Ai tha: "Më trego, ç'është imani?" (Pejgammberi) Tha: "Të besosh Zotin, engjëjt e Tij, Librat e Tij, të dërguarit e Tij, Ditën e Fundit dhe të besosh në të caktuarit e Tij, të së mires dhe të së keqes." Tha: "Të vërtetën e the!" Tha: "Më trego ç'është ihsani?" (Pejgamberi) Tha: "Ta adhurosh Zotin sikur e sheh Atë, edhe pse ti nuk e sheh Atë, Ai vërtet të sheh ty." Tha: "Më trego ç'është çasti (i

fundit, dita e shkatërrimit)?" (Pejgamberi) Tha: "Për këtë i pyeturi nuk di më shumë nga ai i cili pyet". "Më trego për shenjat e tij?" Tha:"Kur robëresha t'i lindë vetes zotëri, kur të shihen barinjtë këmbëzbathur, të zhveshur e të mjerë se si garojnë në ndërtimin e godinave të mëdha." Pastaj shkoi, kurse unë mbeta i habitur. Pastaj (I Dërguari), tha: "O Umer, a e njeh atë që më pyeti?" Thashë: "All-llahu dhe i dërguari i Tij më së miri e dijnë." Tha: 'Vërtet ky qe Xhibrili, erdhi t'ua mësojë fenë tuaj."

## THEMELI I TRETË

### Njohja e të Dërguarit të All-llahut - Muhammedit a.s.

Ai është Muhammed b. Abdull-llah b. Abdulmuttalib b. Hashim, kurse Hashimi është nga Kurejshitët, e Kurejshitët janë arabë, e arabët janë pasardhës të Ismail b. Ibrahim el-Halilit, lutjet dhe selamet më të mira qofshin mbi të dhe mbi Pejgamberin tonë. Ka jetuar 63 vjet, prej të cilave 40 vjet para pejgamberisë dhe 23 vjet si Pejgamberi, është bërë nebijë (lajmëtarë) me "ikrë" -lexo dhe rresul (i dërguar)

me "mudethir" dhe vendlindja e tij Meka, e e.shtë shpe.rngulur në Medine.

All-llahu xh.sh., e ka dërguar t'i pengojë njerëzit nga idhujtaria dhe t'i thërrasë në tevhid (besim në Një Zot).

Argument për këtë janë fjalët e All-llahut: "O i mbuluar! Ngrihu dhe qorto (thirr)! Dhe Zotin tënd madhëroje! Dhe rrobat tua pastroi! Dhe nga të këqiat largohu! Dhe mos u kënaq as me shumë, por këshillo! Dhe për hire. të Zotit tënd duro!" (Kur'ani, 74:1-7) Domethënia e shprehjes "Kum fe endhir" (çohu dhe thirr) - do me thënë pengim nga idhujtaria dhe thirrje në monoteizëm, pastaj "ve rab-beke fe kebir' (dhe Zotin tënd madhëroe) - shpreh gjithfuqinë dhe madhërinë e Zotit xh.sh., "ve thijabeke fe tahhir" (dhe rrobat tua pastroi), d.m.th., pastro veprat tua nga idhujtaria; dhe "verr-rruxheze fehxhur' (dhe nga të këqiat largohu), d.m.th., shporri, hedhi idhujt o Muhammed, lëri edhe ata dhe ithtarët e tyre. Në këtë Muhammedi a.s., ka thirrë plotë 10 vjet. E pastaj, ka shkuar në mi'raxh, kur është obliguar namazi. Në Meke ka falur tri vjet, kurse pas kësaj i është urdhëruar ta bëjë hixhretin në Medinë Hixhreti është kalim nga mjedisi i idhujtarisë në mjedisin e Islamit. Hixhreti është obligim i muslimanëve

që të largohen nga mjedisi idhujtar, të kërkojnë dhe ndërtojnë mjedis të pastër, me plot dashuri ndaj njeriut dhe të gjitha vlerave të vërteta; dhe kjo do të mbetet obligim për muslimanët deri në Ditën e Gjykimit.

Argumente për këtë janë fjalët e All-llahut xh.sh.: "Kur engjujt do t'ua marrin shpirtin atyre që kanë gabuar ndaj vetvetes do t'u thonë: `ç'u bë me ju? "Kemi qenë të shtypur në tokë` do të përgjigjen. Vallë, a nuk është toka e All-llahut e gjerë që të emigroni, lëvizni nëpër të? Prandaj vendi i tyre do të jetë në xhehennem, sa vendbanim i keq është ai! Vetëm burrat e pafuqishëm dhe gratë e fëmijët, të cilët nuk kanë pasur mundësi dhe nuk e kanë ditur rrugën. All-llahu, mbase do t'ua falë sepse All-llahu është Ai që fshin dhe fal mëkatet." (Kur'ani, 4:97-99). Dhe: "O njerëz të Mi, që besoni, toka ime është e gjerë, prandaj më adhuroni vetëm Mua!" (Kur'ani, 29:56). Përkitazi me këtë ajet, Begaviu thotë se shkak i zbritjes së këtij ajeti kanë qenë muslimanët në Meke, që ende nuk e patën bërë hixhretin, e Kur'ani i thërriste që këtë ta bëjnë në emër të besimit. Argument për hixhretin nga Sunneti kemi fjalët e Muhammmedit a.s.: "Hixhreti nuk pushon derisa nuk pushon pendimi, kurse

pendimi nuk pushon derisa dielli nuk lind nga perënddimi i tij.)

Pasi u vendos në Medine, si obligime iu urdhëruan edhe dispozitat tjera të Islamit, siç është zekati, agjërimi, haxhi, ezani, Xhihadi, urdhëresa për të bërë mirë dhe ndalesa për të bërë keq. Përveç këtyre dispozitave, gjatë dhjetë viteve të qëndrimit të tij në Medine, erdhën edhe dispozita tjera. Muhammedi a.s., ndërroi jetë. Mbeti vetëm feja e tij. Kjo është feja e tij. Nuk ka të mirë e që ai nuk e ka udhëzuar popullin e tij që ta punojë, as që ka të keqe e që nuk e ka qortuar që ta lë. E mira më e madhe kah e cila e ka drejtuar tërë njerëzimin është tevvhidi (njëjësia e All-llahut), dhe puna në atë aspekt çka Ai dëshiron dhe me çka është i kënaqur. çdo gjë që e urren Perendia është e keqe, e nder më të ke.qijat e.shtë shirku.

All-llahu xh.sh., e ka dërguar atë te të gjithë njerëzit, dhe xhinët, kurse argument janë fjalët e Tij: "Thuaj: "O njerëz! unë për të gjithë ju jam Profet i All-llahut." (Kur'ani, 7:158). Me këtë All-lllahu xh.sh., e plotësoi fenë, e argument për këtë janë edhe fjalët e Tij: "Sot ua kam përsosur fenë tuaj dhe e kam plotësuar

dhantinë time ndaj jush, dhe jam i kënaqur që feja Islame të jetë fe e juaj." (Kur'ani, 5:3)

Argument për vdekshmërinë e Muhammedit a.s., janë fjalët e All-llahut xh.sh.: "Ti, me siguri do të vdesish, ama edhe ata kanë për të vdekur. Dhe pastaj, në ditën e gjykimit, para Zotit tuaj do të ziheni njëri me tjetrin." (Kur'ani, 39: 30-31). Njerëzit pas vdekjes do të ringjallen dhe në këtë nuk ka dyshim. Argument janë fjalët e All-llahut xh.sh.: "Nga ajo (toka) ju kemi krijuar dhe në të do t'ju kthejmë edhe prapë nga ajo do t'ju nxjerrim edhe një herë." (Kur'ani, 20:55). Sikur edhe: "All-llahu ju krijon nga dheu sikur bimët. Pastaj në të ju kthen dhe pa dyshim do t'ju nxjerrë përsëri." (Kur'ani, 17:17-18). Pas ringjalljes do të jetë llogaria për veprat e bëra, e argument për këtë janë fjalët e All-llahut xh.sh.: "Të All-llahut janë gjithçka ka në qiej dhe çka ka në tokë - për t'i shpërblyer ata që kanë punuar keq sipas asaj që kanë punuar, kurse ata që bëjnë mirë me shpërblem edhe më të mirë." (Kur'ani, 53:31).

Kush nuk beson në ringjalljen pas vdekjes është mosbesimtar, e argument janë fjalët e All-llahut: "Mosbesimtarët konstatojnë se nuk do të ringjallen. Thuaj: Po, pasha Zotin tim, pa dyshim do të ringjallemi, dhe për atë se çka

keni punuar, gjithsesi do të informoheni! Ajo është lehtë për All-llahun!" (Kur'ani, 64:7).

All-llahu xh.sh., i ka dërguar të gjithë të dërguarit me lajme të gëzueshme dhe vërejtje ndaj njerëzve . Argument për këtë janë fjalët e All-llahut xh.sh.:"Për profetët, të cilët kanë predikuar lajme të gëzueshme dhe vërejtje,që njerëzit pas profetëve të mos kenë te All-llahu asnjëfare arsyetimi."(Kur'ani,4:165).I pari ka qenë Nuhi a.s.,kurse i fundit Muhammedi a.s.,i cili është vula e pejgamberëve Argument se Nuhi a.s., është i pari, janë fjalët e All-llahut xh.sh.:"Ne ty të japim inspirim, ashtu si i kemi dhënë inspirim Nuhit dhe profetëve të tjerë pas tij."(Kur'ani,4:136).

Çdo populli që All-llahu xh.sh.,i ka dërguar Pejgamberin e vet, prej Nuhit a.s., e deri te Muhammedi a.s., i është urdhëruar që ta adhurojnë vetëm All-llahun Një, kurse i është ndaluar që ta adhurojnë djallin apo diç tjetër. Argument janë fjalët e All-llahut xh.sh.: "Ne me siguri i kemi dërguar çdo populli një profet: "Faljuni All-llahut dhe shmanguni idhujve!". (Kur'ani, 16:36). All-llahu xh.sh., u ka urdhëruar të gjithë njerëzve që të mos besojnë djallit kurse t'i besojnë All-llahut xh.sh. Ibnu-l-

Kajjimi po thotë: (Domethënia e shprehjes `et-tagutu` (djall, satana, dreq, i keq) është çdo gjë që kalon kufirin e të mirës dhe të adhuruarës, të ndjekurës dhe të nënshtruarës. Satana (tagutë), ka shumë, kurse pesë janë kryesore: Iblisi (All-llahu xh.sh., e ka mallkuar), çdo njëri të cilin dikush e adhuron, kurse atij kjo i bën kënaqësi; çdo kush që thërret njerëzit që ta adhurojnë atë; çdo kush që pohon që di diç për ardhmërinë dhe çdo kush, që sundon jashtë asaj çka ka zbritur.All-llahu xh.sh. Argument janë fjalët e All-llahut xh.sh.: "Në fe nuk ka shtyrje me dhunë. Rruga e drejtë është dalluar qartë nga ajo e padrejta. Ai që nuk i beson Tagutit (djallit), por i beson All-llahut-mbahet për lidhjen më të fortë që nuk ka të ke.putur; kurse All-llahu dëgjon dhe sheh çdo send." (Kur'ani, 2:256). Kjo është domethënia e maksimës "La ilahe il-lall-llah".

Hadithi thotë: "Kreu i çështjes është Islami, shtylla e tij është namazi, kurse kulminacioni i tij është lufta në rrugën e All-llahut." (Xhihad)

All-llahut i përket dija adsolute!

# الأصول الثلاثة

محمد بن عبد الوهاب

باللغة الألبانية